# GJURMË TË MATRIARKATIT NË DISA DOKE TË DIKURSHME TË JETËS FAMILJARE

Duke shqyrtuar me kujdes ceremonialin e pasur të ciklit të zakoneve të lindjes, martesës si dhe dokeve të tjera në vendin tonë, mund të vemë re disa zakone që ruajnë gjurmë të herëshme nga stadet më të vjetra të shoqërisë njerëzore. Do të përshkruaj disa nga këto doke, të cilat, në sajë të prapambetjes së theksuar ekonomike dhe shoqërore që ekzistonte në të kaluarën në disa pjesë të vendit tonë, janë ruajtur deri nga fillimi i shek. XX. Por duhet theksuar që në fillim se këto mbeturina nuk janë diçka specifike për vendin tonë: ato kanë ekzistuar dhe ekzistojnë edhe në shumë popuj të tjerë. Sepse matriarkati përbën një stad historik botëror të shoqërisë njerëzore, nëpër të cilin kanë kaluar gjithë popujt dhe jo vetëm disa prej tyre, zakonisht «popujt me ngjyrë» ose vetëm disa «rrathë kulturalë», si pretendojnë disa shkolla etnografike borgjeze.

Nga të dhëna etnografike të njohura, janë konstatuar një varg fenomenesh, të cilët janë shpjeguar dhe kanë zënë vendin e tyre historik si elementë të pjesëshme të matriarkatit, megjithëse ka prej tyre që mund të jenë ende të diskutueshme. Të tilla fenomene janë, para së gjithash, filiacioni në vijën amtare, pastaj barazia shoqërore, bile më përpara edhe pozita shoqërore mbizotëruese e gruas në disa popuj. Veç këtyre duhet të numrojmë si elementë të matriarkatit edhe disa zakone të veçanta si janë: pjesëmarrja e grave në gjueti e sidomos pjesëmarrja e tyre e theksuar ndër luftime dhe, bashkë me këtë, roli i grave si diplomate e ndërmjetëse pajtimi, liria e madhe që gëzonin gratë para martesës, lidhjet e ngushta e t'afërta midis motrave dhe vëllezërve dhe afëria e veçantë e ungjëve me nipërit dhe mbesat, zakoni i çuditshëm i kuvadës, që lidhet me elementë të matriarkatit, megjithëse nuk është sqaruar ende në mënyrë të mjaftueshme etj.[1]

Të shohim tani disa prej këtyre fenomeneve:

### 1. — «Couvade» ose «lehonia e burrave»

Para disa vjetësh, një plak në fshatin Va-Bin të rrethit të Matit më ka treguar se kishte dëgjuar për një doke të vjetër, sipas të cilit kur gruaja që kishte lindur, ishte lehonë, rrinte në shtrat edhe burrî. Legjenda ia ka veshur zhdukjen e këtij zakoni Skënderbeut. Kështu pra, tregojnë se kur Skënderbeu shkoi një ditë në shtëpinë e një fshatari dhe i gjeti rënë në shtrat gruan dhe atë vetë, e pyeti gruan se ç'kishte dhe ajo iu përgjegj se kishte lindur një fëmijë. E pyeti burrin, dhe ai iu përgjegj se i kishte lindur gruaja. Skënderbeu e urdhëroi të ngrihet e të shkonte në punë, por ai refuzoi duke thënë se nuk do të prishte doken

1) Shif për këtë M. O. Kosven, **Matriahat**, Moskë 1948, f. 15-16.

Atëherë Skënderbeu urdhëroi që ta vrisnin dhe që prej asaj kohe burrat nuk ranë më në shtrat kur u lindnin gratë. Ka shumë të ngjarë që kjo doke të jetë zhdukur jo më parë se mezi i shekullit të kaluar se përndryshe do t'ishte vështirë që kujtimi e saj të arrinte deri në ditët tona. Zhdukja e kësaj dokje mund t'i jetë veshur Skënderbeut ashtu si ngjet edhe me shumë gjeste të tjera që historikisht nuk i përkasin heroit tonë.

Nga krahina të tjera nuk kemi të dhëna etnografike që të na tregojnë hollësira mbi të praktikuarit e kësaj dokje por është ruajtur fjala e posaçme që përdorej për të treguar burrin lehonë: ai quhej *mërkosh*. Këtë fjalë e gjejmë në fjalorin e Kristoforidhit[2]) si të mbledhur në Dumre e në Shpat me shpjegimin: «i thonë ati burri që i ka pjellë gruaja, i cili dirgjetë ndë shtrat posi lehonë dhe pret e përcjell ata që vinë për ta pamë». Prof. E. Çabej e ka gjetur këtë fjalë edhe në Himarë[3]), Q. Haxhihasani e ka dëgjuar në Elbasan e në Çermenikë[4]) dhe kolegu A. Dojaka e ka hetuar në Myzeqe formën *mërkoç* [5]).

Jashtë kufive të vendit tonë kjo doke është hetuar në sllavët e jugut e popujt e tjerë të Ballkanit, në Francën mesjetare, në baskët, në Gjermani etj.

Me sa duket kuvada, si një akt simbolik me të cilin ati desh të afirmonte të drejtën atnore mbi fëmijën, i përket kohës së kalimit nga matriarkati në patriarkat[6]). Pa dyshim, është e nevojëshme të gjurmohet më tej kjo çështje për mbledhur mundësisht të dhëna të hollësishme rreth sjelljes së burrit gjatë kohës që ai ishte mërkosh.

Dua të theksoj në mënyrë të veçantë faktin se në leteraturën etnografike mungon termi i posaçëm për të treguar «burrin lehonë» dhe fenomeni njihet me termin frengjisht «couvade» që tregon kohën e të dërgjurit të burrit. Gjuhtarët janë të mendimit se fjala *mërkosh* është një nga fjalët më të vjetra të gjuhës sonë[7]). Kështu pra fjala shqipe *mërkosh*, vjen të plotësojë një mungesë në terminologjinë e leteraturës etnografike.

## 2. Virgjnat.

Në disa krahina t veriut të Shqipërisë, para çlirimit mund të takoje aty-këtu virgjna. Këto ishin vajza të cilat, përgjithësisht, për t'i shpëtuar

---

2) K. Kristoforidhi, **Fjalor shqip-greqisht**, 1961, f. 211.

3) E. Çabej, **Hyrje në historinë e gjuhës shqipe**, Tiranë 1961, f. 38-39 (Dispensë).

4) Informatë dhënë autorit verbalisht.

5) Kolegu Dojaka më ka dhënë këtë informatë gojarisht.

6) N. Jokl në, **Linguistische-kulturhistorische Unterschungen aus dem Bereiche des Albanischen**, Berlin 1923, vë në dukje dy konceptet që ekzistojnë mbi shpjegimin e këtij zakoni: i pari i përfaqësuar nga Ploss, Starche, Ciscewski etj. «sheh në kuvadën kryesisht një mjet dietetik profilaktik të efektit që do të lëshojë baba mbi fëmijën për të mirën e tij, d.m.th. një shprehje të lidhjes misterioze midis të dy palëve», kurse i dyti, i përfaqësuar nga Bachofen, Giraud-Teulon, Letourneau, Lubbock etj. «e konsideronte kuvadën si një kristalizim të kalimit nga e drejta amtare në atë atnore dhe si një shprehje të ekuivalencës midis atit dhe mëmës në përftimin e fëmijës». Jokli vetë anon disi nga koncepti i dytë megjithëse e quan të pamjaftueshëm këtë shpjegim dhe shprehën disa rezerva.

Vitet e fundit M. Glusevic, **A new view of the problem of couvade**. Shih: VI Congrès International des Sciences anthropologiques et ethnologiques, Paris 1960, f. 109), ka shprehur mendimin se kuvada nuk tregon kalimin nga matriarkati në patriarkat por është «një sistem magjik i kontrollit shoqëror në shoqërinë primitive» që tregon «kalimin nga familja ekstensive në atë individuale».

7) Shif E. Çabej, **vepra e cituar** dhe N. Jokl, **vepra e cituar.**

një martese të padëshëruar ose për të marrë ndonjë gjak të hidhur, d.m.th. kur qenë vrarë meshkujt e familjes a ndonjë vëlla i vetëm e nuk kishte kush t'ia merrte gjakun, betoheshin përpara 12 pleqve të fisit të tyre ose te kisha se nuk do të martoheshin, ndërronin emrin duke marrë një emër mashkulli dhe prisnin flokët. Në Malësi të Madhe e në Mirditë ato visheshin si burrat me çakçirë, kurse në Dukagjin ato vishnin xhubletën si gratë e guberen si burrat dhe vinin kapuç në kokë, jo shami. Përgjithësisht virgjnat mbanin armë dhe në disa vende bëheshin zot shtëpie, duke trashëguar mallin për sa të qenë gjallë, kurse mbas vdekjes, e merrte atë më i afërti mashkull i fisit. Rrinin me burrat, hanin bukë në sofrën e burrave,pinin duhan, mund të prisnin miqtë dhe përgjithësisht nuk bënin punë grash por shkonin të kullotnin bagëtinë, duke bërë një jetë të lirë bareshash. Shumë herë ato merrnin pjesë aktive në luftime si p.sh. Tringa nga Gruda, që ka luftuar me shumë trimëri gjatë kryengritjes së malsorëve të Veriut më 1911-1912. Shumë këngë popullore tregojnë se ato kanë arritur të shërbejnë edhe në ushtri, pa u diktuar. Megjithatë ato nuk kishin të drejtë të merrnin pjesë në Kuvendin e burrave[8]).

Rreth vitit 1925 E. Durham ka takuar katër virgjna me robe burrash në Malsi të Madhe dhe i kanë folur për tri të tjera, ndër të cilat njëra nga Gjakova, thoshin se kishte shërbyer në ushtrinë turke[9]). Në fillim të shekullit tonë, Siebertz ka takuar një të tillë në Perlat të Mirditës[10]). Këtë fenomen shoqëror në vendin tonë e kanë venë re dhe e kanë përshkruar edhe shumë autorë të tjerë[11]). Në vitin 1952 unë vetë kam takuar një virgjën në katundin Lis të rrethit të Burrelit, që vishej si burrat e shkonte me bagëti, megjithëse ishte shumë e kaluar në moshë. Po kështu Preng Marka Prenga, nga Oroshi i Mirditës, më ka treguar se deri nga fillimi i shekullit, në Orosh ka patur virgjna që visheshin si burrat me çakçirë dhe mbanin armë. Llulash Mala, nga Lekaj i Shalës, në vitin 1953 më thoshte se në katundin e tij kanë qenë dy virgjna. Më kanë folur gjithashtu për një virgjën në Hot që jeton ende.

Përtej kufive të atdheut tonë ky fenomen vërehet ende në disa krahina të Malit të Zi, Bosnjës dhe Herzegovinës, dhe paraqitet pothuaj me të njëjtat tipare si tek ne[12]).

Fenomeni shoqëror i virgjnave është një mbeturinë që duket se ka lidhje gjenetike me amazonet, gratë luftëtare të kohës së matriarkatit në shoqërinë primitive. Më vonë kur gratë filluan të mos gëzonin më në shoqëri ato të drejta që gëzonin burrat, disa prej tyre, virgjnat, vendosnin «të rronin si burra», duke marrë edhe disa karakteristika të jashtme të burrave si u përshkrua më sipër.

---

8) Kanuni i Lek Dukagjinit, Shkodër 1933, neni 1228, VIII, thotë shprehimisht: «Virgjnat (femnat që veshen si burrë) s'veçohen prej grash tjera, posë që janë të lira me ndejë ndër burra, porse pa tagër zanit e kuvendit».

9) M. E. Durham: **Some tribal origins...**, London 1928 f. 94-95.

10) Siebertz: **Albanien und die Albanesen**, etc. Wien 1910, f. 146-147.

11) Shif p.sh. F. Cabej: **Sitten und Gebrau der Albaner**, në «Revue Internationale des Etudes Balkaniques», 1935; Djordjevic T. në «Vseslavenski Sbornik», 1930, f. 378-380; M. und A. Haberlandt: **Die Volker Europa und ihre volkstumliche Kultur**, **Stuttigart** 1928, f. 141; J. Bourcart, **L' Albanie et les Albanais**, Paris 1921, f. 205; G. von Hahn: **Albanesische Studien**, Jena 1854, I. f. 183; F. Cordignano, **Albania**, Roma 1933, vol. f. 99-100 (citon Hahn-in); Fr. Nopcsa, **Zakone e bestytni në Shqipni** në «Djalëria», Wien 1921, Nr. 11, f. 1-8.

12) Shih T. P. Vukmanovic, **Les virginae, phénomène social chez les peuples balkaniques** në VIe Congrès international des sciences anthropologiques et ethnologiques, **Paris 1960, f. 297.**

Me traditën e këtyre grave luftëtare lidhen pa dyshim edhe disa të dhëna etnografike që i takojmë shpesh në krahinat e lartpërmendura si janë: shpirti luftarak dhe pjesëmarrja e gjerë e grave në luftime, ku shumë herë ato shquhen për trimëri, roli i tyre si ndërmjetëse pajtimi në grindje fisesh ose lufta të ndryshme, etj.

Ndër mbeturinat e matriarkatit, tema e grave luftëtare, amazoneve, dhe për rjedhim e virgjinave, ka tërhequr vazhdimisht vëmendjen e studjuesve dhe problemi në fjalë është gjithnjë në diskutim[13]).

### 3. Kthimi në gjini.

Pothuaj në gjithë Shqipërinë ekzistonte, në të kaluarën, një doke e tillë: mbas martese nusja e re kthehej në gjini ku rrinte disa muaj, disa javë ose disa ditë.

Kështu në disa krahina të Veriut, duke filluar që nga Mati, nusja shkonte në gjini disa muaj mbas martese dhe rrinte atje dy-tre deri në katër muaj dhe këto vizita përsëriteshin kohë më kohë. Kjo ishte një periudhë çlodhjeje dhe dëfrimi për nusen, prandaj, tek e ëma, asaj pothuajse nuk i kërkohej të bënte asnjë punë të vështirë. Në Mat e në Malësi të madhe nuset, e kthyera në gjini, gëzonin gjatë asaj periudhe një liri pothuaj të pakufizuar.

Nër qytete nusja shkonte në gjini një ose dy javë mbas martese dhe rrinte atje vetëm disa ditë. Këto vizita ajo i përsëriste pothuaj për çdo javë derisa bëhej me fëmijë.

Përgjithësisht gruaja kthehej në gjini të vet mbas çdo ngjarjeje me rëndësi në jetën e saj. Kështu p.sh. disa kohë mbas lindjes së fëmijës së parë ajo shkonte në gjini bashkë me fëmijën, e shoqëruar nga një pjestar i familjes së burrit. Gjatë gjithë rrugës, si zakonisht ajo e mbante vetë të ngarkuar në shpinë djepin e fëmijës, por, kur afrohej te shtëpia, ia jepte fëmijën shoqëruesit dhe ajo vetë hynte e para në shtëpi, pa fëmijën. Pjestarët e familjes e të afërmit e prisnin me gëzim të veçantë, e uronin dhe i falnin peshqeshe për atë vetë dhe për fëmijën. Në Myzeqe, mbas lindjes, kohën e lehonisë, që zgjat gjashtë javë, nusja e kalonte, katër javët e para në shtëpinë e burrit, kurse dy javët e fundit në gjini (për të evituar marrëdhëniet me burrin, thonë fshatarët). Atje ajo merrte edhe uratë (një rit purifikimi ndër ortodoksët) dhe pastaj kthehej në shtëpinë e burrit, me gjithë fëmijën.

Kjo doke është hetuar edhe në disa popuj të Kaukazit ku njihet gjithashtu me emërtime analoge me tonat si «kthimi në vendin e parë» (udmurtët) thjesht «kthimi» (te turkmenët) etj [14]).

Por në leteraturën etnografike, me sa dimë, vetëm etnografi sovjetik M.O. Kosven është përpjekur t'i gjejë vendin e tij historik këtij fenomeni. Simbas tij «kthimi në shtëpi», si e quan ai, ose më ekzakt «të shkuarit në gjini» si përdoret tek ne, është një fenomen që i përket periudhës së kalimit nga matriarkati në patriarkat dhe pasqyron veçanërisht kalimin nga martesa me çifte në monogami dhe nga banesa mat-

---

13) Për amazonet shih: M. O. Kosven, **Amazonet**, në «Sovietskaja Etnografia» Moskë 1947, Nr. 2-3, M. O. Kosven, **Oçerki po istorii pervobitnoi kulturii**, Moskë 1952, f. 164 etj.

14) M. O. Kosven, **Obiçai vozrashçenie domoi**, në: «Kratkie soobshçenia Institut Etnografii» Moskva 1946, Nr. 1 f. 30-31, dhe në M. O. Kosven, **Etnografia i istorija Kavkaza**, Moskva 1961, f. 77.

rilokale në atë patrilokale. Ky zakon është hetuar në shoqëritë që ndo-
dhen në këtë fazë kalimi ose në ato shoqëri që pak a shumë kanë ruajtur
mbeturina të rendit matriakal të shoqëruar me mbeturina të tjera të ko-
hës së kalimit në rendin patriarkal. Në matriarkat, me përforcimin e mar-
tesës me çifte, si dihet, mbizotëron forma matrilokale e banesës. Megjith-
atë, në përputhje me vetë karakterin e martesës, me çifte, kjo banesë
mbetet gjithnjë e brishtë dhe e përkohëshme. Gjatë kalimit në periudhën
e banesës patrilokale, martesa me çifte ruhet ende, megjithëse shkon
duke u ndrruar në monogami. Kjo është pikërisht gjendja kalimtare që
pasqyrohet në «kthimin në gjini» si fenomen që ka mbetur nga martesa
e brishtë e asaj kohe, me prirje kthimi në martesën matrilokale [15]).
Tek ne kjo doke, megjithëse e ruajtur më dobët nga sa mund të jetë
në popuj të tjerë, paraqet një veçori që meriton të vihet në dukje. Esh-
të fjala për vetë emërtimin e tij me termin *«me shkue në gjini»*. Si pak
popuj të tjerë ndofta, ne kemi ruajtur, si dihet, një term të veçantë për
të treguar grupin shoqëror që ka lidhje vetëm në vijën amtare. Kjo është
gjinia. Kurse për të treguar lidhjet në vijën atërore kemi dy fjalë të tje-
ra: *farë* dhe *fis*. Kështu kur themi se nusja «shkon në gjini» duhet të kup-
tojmë se ajo shkon në atë grup shoqëror, me të cilin ka lidhje në vijën
amtare.

Do të ishte e mirë pra që, për të evituar konfuzionin që rrjedh nga përdorimi i pasaktë i këtyre termave në leteraturën etnografike, ato të përdoreshin në kuptimin e mirëfilltë që ruajnë në gjuhën tonë.

### 4. Disa çfaqje të avunkulatit

Avunkulati, si dihet, përbëhet nga një varg marrëdhëniesh midis ungjit dhe nipërve e mbesave të tij (fëmijëve të motrës) që çfaqen në forma të ndryshme. Avunkulati lidhet ngusht me matriarkatin sepse në matriarkat njeriu më i afërt për gruan dhe mbrojtësi i natyrshëm i saj ishte vëllai. Gruaja e martuar nuk hynte aspak në fisin e burrit por i përkiste gjithnjë gjinisë së saj.

Gjurmë të avunkulatit vazhdojnë të ekzistojnë jo vetëm në epokën e patriarkatit por edhe në shoqërinë me klasa, ngandonjëherë të shndruara thjesht në rite.

Do të numroj disa çfaqje të këtyre gjurmëve në vendin tonë.

Nga cikli i pasur i dokeve të fejesës të tërheq vëmendjen fakti se në shumë krahina ungji ishte vetë ndërmjetësi për fejesën e vajzave të motrës edhe në mos ishte ndërmjetës, ai ishte personi që duhej të jepte medoemos pëlqimin për t'u bërë fejesa. Por kishte edhe raste kur pëlqimi i ungjit nuk ishte i domosdoshëm por vetëm i rëndësishëm.

Ka disa krahina si p.sh. Gora e Korçës, ku tradita kërkonte që lidhje martesash të mos bëheshin as midis kushërinjsh të gradës së katërt në vijën atnore, kurse nga ungji (vija amtare) martesa nuk duhej lidhur as midis kushërinjsh të gradës së shtatë[16]).

Në pjesën më të madhe të vendit ungji përgjithësisht, ishte një person me rëndësi gjatë ceremonive të martesës, ndërsa roli i babës në këto raste ishte shumë pasiv. Kështu ungji e vëllai do ta merrnin nusen për krahu për ta nxjerrë nga shtëpia kur kishin ardhur krushqit ta merrnin,

15) Shif artikullin e cituar të M. O. Kosvenit në K.S.I.E. 1946, f. 31.

16) Informatë gojore nga plaku Muharrem Abedin Agolli (80 vjeç) nga fshati Moçan i Gorës, mbledhur në vitin 1954.

ungji do ta hipte në kalë, ai do ta zbriste nga kali dhe do t'ua dorëzonte krushqve në oborrin e shtëpisë së dhëndrrit etj.

Kur vinin të merrnin nusen në disa krahina, krushqit do t'i jepnin një shumë paresh ungjit të vajzës por zakonisht kjo ishte një shumë e vogël[17]). Me sa duket ajo përfaqësonte një pjesë të shpërblimit që fa-milja e dhëndrit i jepte familjes së vajzës, për të marrë nusen.

Gjurmë të avunkulatit janë pasqyruar edhe në të drejtën kanunore të popullit tonë. Në normat tradicionale të vendosura për rregullimin e marrjes së gjakut thuhet se nipi për dajë dhe daja për nip kishin të drej-të të merrnin gjakun[18]).

Ka vende në Shqipëri ku nuk të pyesin e bija kujt je? po «kuja mbe-së je?» d.m.th. kush është daja yt?

Të tilla çfaqje në lidhje me avunkulatin kanë qenë aq të shumta sa do të meritonin një trajtim më të gjerë, më vehte.

Në mbyllje dua të nënvizoj se shumë nga gjurmët e përmendura më lart sot është vështirë të hetohen më tej. Roli i tyre shoqëror është jash-tëzakonisht i kufizuar e pothuajse i papërfillshëm. Në të shumtën e ras-teve ato kanë mbetur thjeshtë si rite simbolike, të cilave u është harruar shpeshherë edhe kuptimi. Kështu ato paraqesin për ne sot një interes thjesht shkencor që do të kontribuonte për të plotësuar trajtimin e disa fenomeneve që kanë lidhje me stadet më të hershme të shoqërisë njerë-zore.

**ANDROMAQI GJERGJI**


*Résumé*

## VESTIGES DU MATRIARCAT DANS QUELQUES COUTUMES ANCIENNES DE LA VIE DE FAMILLE

*L'auteur, A. Gjergji, fait ressortir quelques vestiges de coutumes remontant aux stades les plus anciens de la société humaine, conservées jusque vers le commencement du XXe siècle, sous une forme très édul-corée d'ailleurs.*

*Les données ethnographiques permettent de constater un certain nombre de phénomènes considérés comme des éléments partiels du ma-triarcat, tout qu'on soit en droit de dire que plusieurs d'entre eux sont encore sujets à discussion. Nous nommerons: filiation en ligne mater-nelle, égalité sociale, position prédominante de la femme chez quelques peuples, et même aussi quelques coutumes particulières: participation de la femme à la chasse; part des femmes comme diplomates ou entremet-teuses entre les partis en lutte; grande liberté des femmes avant le ma-riage; liens étroits entre soeurs et frères et parenté spéciale des oncles maternels avec les neveux et les nièces, couvade, etc.*

1. La couvade. *Plusieurs années avant, un vieillard de Va-Blin (un village de la région de Mati) avait déclaré à l'auteur, A. Gjergji, d'avoir entendu parler d'une très ancienne coutume, celle de la couvade, ou action du père qui prend la place de la mère lorsque celle-ci vient d'accoucher. La légende rattache la disparition de cette coutume au XVe siècle, à Skanderbeg. On raconte pour cela que quand Skanderbeg, de passa-ge dans un village, trouva un homme dans le lit de la femme accouchée, il*


17) Shih **Kanuni i Lekë Dukagjinit**, Shkodër 1933, neni 54.
18) Informatë nga Rr. Zojzi.